# Drejtuar atyre që i kanë kapluar borxhet dhe brengat!


﴿لمن ضاقت عليه الدنيا!!﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed b. Muhamed El Muhtar Esh Shenkiti

**Përktheu:** Emin Ademaj
**Rishikoi:** Driton Lekaj

2011 - 1432



***Pyetja:*** Dijetar i nderuar, njëri nga të pranishmit pyet. Si të veproj njeriu që i është ngushtuar toka, është braktisur nga shokët dhe është zhytur në borxhe. Në këtë gjendje nuk gjen ngushëllim përveç të qarit? Allahu ju shpërbleftë.

***Përgjigja:***

Lusim Allahun e Madhëruar, Zotin e Arshit të Madh të na i largoj shqetësimet tona, të na i lehtësojë vuajtjet tona, të na heq çdo brengë, të na gjejë rrugëdalje në çdo vështirësi e ngushtim dhe të na largoj çdo sprovë. O Allah të lutemi na ndihmo t'i shlyejmë borxhet dhe na shpëto prej varfërisë.

Dije, vëlla i dashur se të qarit nuk e shpejton atë që Allahu e vonon dhe nuk e vonon atë që Ai e shpejton. Të qarit nuk të sjell asgjë. Mbështetu në Allahun dhe ke mendim të mirë për Atë se Ai është te mendimi i mirë i robit të Tij. Ruaju nga pesimizmi. Kurrsesi mos e humb shpresën nga mëshira e Allahut. Mbështetu në Allahun që është Mbikëqyrës, i Përhershëm dhe i Përjetshëm. Mbështetu te më i Mëshirshmi prej mëshiruesve. Kërko nga Allahu ndihmë, sukses, orientim të drejtë dhe rrugëdalje.

Një ditë i Dërguari i Allahut hyri në xhami dhe e pa Ebu Umameh. I tha: "Çfarë halli ke o Ebu Umameh, që je në xhami jashtë kohës së namazit? *Ai i tha: "Hallet dhe borxhet më kanë mbytur, o i Dërguari i Allahut."* I Dërguari i Allahut tha: "A t'i mësoj disa fjalë që nëse i thua Allahu ka për ta larguar hallin dhe ka për ta larë borxhin?!" Tha: "Po, o i Dërguari i Allahut". Tha: Thuaj*:* "O Allah! Unë kërkoj të më mbrosh nga brenga dhe mërzia, nga pafuqia dhe dembelizmi, nga frika dhe koprracia, nga zhytja në borxhe dhe nëpërkëmbja e njerëzve"

Fjalë të këndshme, të bekuara dhe lutje të pranuara me lejen e Allahut të Madhërishëm. Kush i thotë këto fjalë me besim dhe bindje, Allahu do ti gjej rrugëdalje dhe shpëtim.

Ebu Umameh thotë: I thash këto fjalë dhe Allahu ma largoi brengën time dhe ma mundësoi të shlyej borxhin.

**O Zot,** e kërkoj mbrojtjen Tënde nga brenga.

***Brenga:*** është preokupim për diçka në të ardhmen, kurse ***pikëllimi (mërzia):*** është preokupimi me atë që ka ndodhur në të kaluarën.

Preokupimi për të kaluarën dhe për të ardhmen janë përmendur së bashku.

Allahu të ka urdhëruar që të kërkosh mbrojtjen e Tij nga brenga, sepse njeriu është i dobët dhe ka brenga të shumta të dynjasë. Sa herë të largohet një brengë vjen tjetra. Nuk shpëton prej ndonjë vështirësie, përveç se i vjen tjetra.

*"Vërtet, Ne e krijuam njeriun dhe ai përpiqet në vështirësi të njëpasnjëshme".* (El Beled: 4)

Nuk e largon brengën, vuajtjen askush përveç Zotit, të Gjallit dhe të Përhershëmit, të Përjetshmit që nuk e kaplon gjumi e as kotja.

O vëlla, Allahu ta deshi të mirën kur të sprovoi dhe të inspiroi me durim. Allahu dëshiroi për ty mirësi kur ti i`u nënshtrove Allahut në këtë sprovë.

Allahu ta dëshiroi të mirën derisa synimi kryesor në jetën tënde është arritja e kënaqësisë së Tij. Pikëllimet, brengat, preokupimet tua i`a shpreh Atij. Gjendja jote thotë: O Zot te kush po më lenë te i dobëti që nuk mëshiron apo te ndonjë armik që çështjen time ta ketë në dorë.

**O Zot** që i përgjigjesh nevojtarit kur të thërret e parashtroj ankesën time para teje të drejtohem Ty o i Madhërishëm?

**O Zot** që ke larguar dëmin nga Ejubi, brengën nga Junusi dhe largon të dëmshmen dhe fatkeqësinë nga robërit e tu zgjidhe hallin tim, largo brengën time dhe mos më bëj një prej robërve më të mjerë te Ti?

**O Zot** mos më privo nga mirësia jote për shkak të së keqes sime.

Lute Allahun shumë, ngase pasha Allahun Ai është më i Mëshirshëm me ty sesa ti me veten tënde. Vërtetë nëse këto fjalë burojnë nga zemra e mbushur me besim e bindje Allahu nuk do të lë të zhgënjyer. Nëse njeriu kur të lutet, mbështetet tek Ai dhe është i sinqertë në lutjen e tij, i hapen dyert e qiejve. Kur vërtetë njeriu lut Allahun nga zemra përderisa hallet, sëmundjet dhe dhimbjet ia kanë pushtuar trupin dhe mjekët dorëzohen para gjendjes së tij. Fatkeqësitë në familje nuk ndalen, sa herë qesh halli i tij e bën të qan, të mërzitet e të stresohet. Vërtetë kur njeriu arrin në këtë gjendje i drejtohet Allahut të Madhërishëm me vërtetësi dhe bindje, atëherë realizohet qëllimi i sprovës.

Qëllimi i sprovës është kthimi te Allahu. Qëllimi i sprovës është që njeriu t`ia shpreh ankesat Allahut, të mbështetet te Ai dhe të përkujton Madhështinë e Tij.

Nëse borxhi yt është i madh atëherë përkujtoje Allahun që është më i madh se borxhi yt dhe se çdo gjë tjetër. Kur brengat nuk pushojnë në familjen tënde dije se Allahu të dëgjon, të sheh dhe se Ai është i Butë dhe i Mëshirshëm.

***Thuaj: O Zot?*** Ti e sheh gjendjen time dhe e njeh dobësinë time, nevojën time.

***O Zot*** jam mbështetur te Ti, Ty të ankohem, Ty të kërkoj ndihmë. Tërë çështjen time Ty ta dorëzoj. Kam besuar në Ty dhe Ty të jam nënshtruar.

Kur ti thuash këto fjalë të hapen dyert e qiellit. Kur këto lutje të burojnë nga ti është shumë afër që brengat të largohen dhe punët të lehtësohen.

Vërtetë kur Allahu lejon të vjen rrugëdalja ajo vjen prej nga nuk kujton fare. Çdokujt që i ngushtohet toka edhe pse është e gjerë, e në veçanti kur njerëzit të zhgënjejnë, të afërmit dhe të dashurit të braktisin apo ke pasur besim te ndokush e ai të ka zhgënjyer, ke shpresuar te ndokush diçka, përveç Allahut, e ai të ka nënçmuar, dije atëherë se Allahu dëshiron nga ti që të kthehesh te Ai.

Njeriu më i lumtur në këtë bote është ai që e kthen fytyrën e tij kah Allahu. Njeriu më i lumtur është ai që i dorëzon zemrën e tij Allahut. *"Kush është më i mirë në fe se ai që sinqerisht i është dorëzuar Allahut, duke qenë bamirës."* (En Nisa: 125) D.m.th i bindur se rrugëdalja është nga Allahu.

Kur njerëzit të nënvlerësojnë dije se në dorën e tyre nuk është krenaria e as nënçmimi. Kur njerëzit të nënçmojnë kurse ti kërkon nga ata që të ndihmojnë, dije se ata nuk posedojnë për vete dëm as dobi as vdekje, as jetë e as ringjallje. Kur sprova të ashpërsohet, dhimbja të shtohet nga lodhja që vjen prej gruas, familjes, fëmijës, vëllait, motrës, shokut, të afërmeve dhe kur dëmi dhe nënçmimi i të tjerëve ndaj teje rritet dije se ke Zotin që nuk të zhgënjen.

***Ke Zotin*** që mund t`ia parashtrosh të gjitha ankesat.

***Ke Zotin*** që e din atë që fshehet dhe atë që ti vetëm e mendon.

***Ke Zotin*** që të mëshiron, të donë dhe dëshiron që ti ta thërrasësh Atë, ta lutesh Atë dhe të mbështetësh te Ai.

*"Apo është (më i mirë) Ai, i cili i vie në ndihmë nevojtarit të ngushtë kur i lutet Atij dhe i cili ua largon të keqen dhe u bënë juve pronar (brez pas brezi) në Tokë" Vallë, a krahas Allahut - ekzistuaka zot tjetër"! (En Neml: 62)*

Allahu e ka përmendur sprovën e Ejubit:

*"Dhe (kujtoje) Ejubin kur iu lut Zotit të vet: "Mua, më ka goditur mjerimi, e Ti je më i mëshirshmi prej mëshiruesve!"* (El Enbija: 83)

Vërtetë që më ka kapur dëmi dhe Ti je më Mëshiruesi Mëshirues.

Pasi që sprova i është ashpërsuar, mjerimi e ka kapluar e ka thirrur Allahun me emrat dhe cilësitë e Tij.

*"Mua, më ka goditur mjerimi, e Ti je më i mëshirshmi prej mëshiruesve!"*

Gjendja dhe situata e tij. Vërtetë më ka goditur mjerimi, e Ti je më i miri prej mëshiruesve.

*"E, Ne iu përgjigjëm atij dhe ia larguam mjerimin që kishte ai, dhe ia dhamë atij familjen e tij, dhe krahas tyre - edhe aq (ia dyfishuam familjen) nga mëshira Jonë, që kjo të jetë mësim për adhuruesit."* (El Enbija: 84)

Disa dijetarë në lidhje me fjalët ***"mësim për adhuruesit"*** kanë thënë: *"Ejubi e ka lutur Allahun me bindje dhe çdokush që e lut Allahun me bindje kur ka ndonjë fatkeqësi Allahu i përgjigjet lutjes së tij."*

Përkujtoje këtë mësim në çdo fatkeqësi, vështirësi e sprovë në familjen, fëmijët e pasurinë tënde.

Në mirëqenie, je i sigurt në shtëpinë tënde, trupin e ke të shëndoshë, ke furnizim për tërë ditën. Nuk shkon shumë dhe Allahu dëshiron të të sprovojë! Sprovohesh me fatkeqësi, lodhje dhe të rrethojnë borxhet nga çdo anë. Pas mirëqenies në jetë të vjen ngushtimi dhe vështirësitë. Vajza ankohet, djali ankohet dhe fillon të brengosesh, stresohesh dhe të kaplojnë hallet. Të mund borxhi dhe bien në mëkat për shkak të tij, atëherë të ngushtohet toka me gjerësinë e saj. Mirëpo, nuk mund ta zgjeroj askush përveç bindjes në Allahun e Madhërishëm.

Nuk i largon këto halle e brenga përveç bindjes se Allahu është më i Mëshirshëm me ty se ti me vetveten tënde. Nëse je i sinqertë me Allahun, ashtu Allahu do te jetë me ty.

Kush trokiti në derë të Zotit e u ktheu duarbosh? Kurrsesi kjo nuk ndodh.

*** Pjesa e II – të ***

Nëse je i sinqertë me Allahun, ashtu Allahu do të jetë me ty. Kush troket në derë të Zotit nuk kthehet duarbosh. Kush tregohet i sinqertë me Allahun nuk zhgënjehet. Nuk e njohim ndryshe Allahun përveç se i Butë, Mëshirues, Fisnik dhe i Madhërishëm. Ti hap dyert e rrugëdaljes prej nga kujton apo prej nga nuk kujton fare.

Nuk ka njeri që e lut Allahun kur ka ndonjë hall dhe është i sinqertë, e që mos t'i jep Allahun njërën nga dy të mirat. Nëse Allahu e din se halli i njeriut do të përfundojë ja largon atë shumë shpejt. Nëse Allahu e din se halli i njeriut do të zgjasë atëherë e furnizon me bindje, besim, dorëzim sa që sprova i kthehet në mirësi dhe gëzim. Allahu na bëftë të tillë.

Nëse je i bindur në Allahun dhe e lut Atë me besim, sinqeritet dhe je i mbështetur te Ai, atëherë ose brenga jote përfundon ose furnizohesh me durim dhe bindje ashtu që dënimi bëhet mëshirë, pozita jote lartësohet, shpërblimi yt rritet, mëkati yt falet, borxhi yt kryhet dhe largohet brenga e mërzia jote.

Për këtë në sprovë, në gjendje të vështirë, në dhimbje robi e ndjen një gëzim duke lutur Zotin që nuk ka mundësi të krahasohet me ndonjë gëzim tjetër. Sa të lumtura janë ato momente. Sa të bekuara e të këndshme janë çastet kur të vetmohesh me Zotin tënd.

Parashtron para Tij mërzitë, brengat, hallet, shqetësimet dhe preokupimet tua. Kërkon nga Allahu, e lut Atë, je i bindur në Të. Qoftë i madhëruar Allahu. Njeriu më i lumtur është ai që ia parashtron ankesën Allahut dhe nuk ankohet te njerëzit për Allahun. Njeriu më i lumtur është ai që e lidh bindjen e tij me Allahun dhe jo me njerëzit.

Paramendo dikë që e do një njeri dhe ky i ankohet për borxhin e tij. Shoku i tij i thotë se do t'i flas një të pasuri që ta shlyej borxhin menjëherë, dhe ai e ka përnjëmend! Nëse e merr seriozisht këtë çështje dhe i thotë të pasurit t`ia laj borxhin, kjo do të ndodh pasi nuk është diçka e pamundur për të pasurin. Paramendo këtë situatë kur shoku yt i flet të pasurit për borxhin tënd! Borxhi yt është shumë i

thjeshtë për të pasurin dhe ti e din se borxhi yt kryhet. Çfarë bindje ke pasi borxhi yt po lahet dhe shqetësimi yt për këtë po përfundon?

Çfarë mendon atëherë për Mbretin e mbretërve në dorën e të cilit janë thesaret e qiejve dhe tokës? Çfarë mendon për Allahun, Fisnikun, Dorëlirin të Cilit nuk i kushton asgjë dhënia? Ji i mjaftueshëm me Allahun, i bindur në Atë.

Largimi i njerëzve prej teje është mirësi nga Allahu. Ai dëshiron që ti të kthehesh te Ai. I zhgënjyer është ai që largohet nga Allahu dhe shkon diku tjetër. I zhgënjyer është ai që mbështetet te njerëzit sa herë që ka ndonjë shqetësim apo i vështirësohen punët, shkon te njerëzit dhe kështu përfundon çështja e tij. Ndërsa, ti i troket dyert dhe nuk të hapen! Kërkon nga njerëzit ata nuk të ndihmojnë. Afrohesh te njerëzit, ndërsa ata të nënçmojnë, të nënvlerësojnë e ndoshta të shajnë e të ofendojnë – siç është transmetuar në hadith: *"Ndodh, që ndonjë njeri me flokë dhe këmbë të pluhurosura, i veshur me rroba të leckosura dhe i përbuzur nga njerëzit, po t'i betohet Allahut për diçka do t'ia përmbushte betimin."*[1]

Ku e di ndoshta kjo sprovë ta mundëson që ta njohësh Allahun aq shumë sa që sa herë të kesh ndonjë hall, brengë atëherë Ai ta largon. Njeriu më i lumtur është ai që kur thotë: O Zot, lutja e tij pranohet.

Nuk arrihet lumturia me pasuri. Sikur të ishte pasuria shkak i lumturisë Karuni do të ishte njeriu më i lumtur, por ja që Ai është më i mjeri duke u fundosur teposhtë në tokë. *"Dhe ne e kemi fundosur atë dhe pallatin e tij në dhe..."* (El Kasas: 81), Allahu na shpëtoftë.

Pasuria nuk është sinonim i lumturisë! Lumturia nuk është kur ti kërkosh njerëzve dhe ata të japin apo kur shkon te ndokush të të lehtësohen punët. Mirëpo lumturi dhe mirësi është kur të thuash: O Allah, atëherë të hapen dyert e qiellit. Kur thua: O Zot im dhe parashtron ankesën tënde, Allahu e dëgjon lutjen tënde dhe ta largon brengën tënde.

Ka prej njerëzve që sprovohen shumë, kanë halle, kanë derte dhe njohin njerëz që kanë mundësi t'i ndihmojnë, mirëpo nuk ankohen te

---

[1] Këtë transmetim në këtë mënyrë e ka transmetuar: Abd b. Humejme nr: 1236, Taberaniu në "El Muxhemul Eusat" me nr: 8650 prej transmetimit të Enes b. Malikut (Allahu qoftë i kënaqur me të). Dëshmon për këtë transmetim hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të) te Sahihu Muslim me nr: 2622, por nuk është përmendur fjalia: "Me rroba të leckosura".

njerëzit. Ka prej njerëzve që kanë mundësi t'u kërkojnë të pasurve, mirëpo thonë turpërohemi prej Allahut të na shikoj duke kërkuar prej dikujt tjetër. Është i kënaqur me Allahun, nevojën e tij ia parashtron Allahut, është lidhur me Allahun, është i sinqertë me Allahun dhe Allahu i gjen rrugëdalje dhe zgjidhje.

A ke parë ndonjë njeri që është i sinqertë me Allahun dhe Allahu e ka zhgënjyer? Kurrsesi kjo nuk ka ndodhur. Ja para vetes kemi shumë ngjarje që Allahu i ka rrëfyer për ne në Kur`an, që të kthehemi tek Ai. Më i lumturi është ai që kur të goditet me ndonjë sprovë në pasurinë e tij thotë: Unë jam i shkujdesur, mëkatar, kam bërë keq. Kam qenë mosmirënjohës për mirësitë e dhuruara, kam qenë mospërfillës ndaj gjërave të mira. O Zot nuk të kam përkujtuar ashtu si e meriton, nuk të kam falënderuar ashtu siç e kërkon denjësia Jote. Më fal për mangësinë time në falënderimin për begatitë e dhuruara. Kthehet, kërkon falje, pendohet atëherë ngushtimi zgjerohet. Kërkimi i faljes është mëshirë, largohet me të pikëllimi e shqetësimi.

Më i lumturi është ai që e njeh Allahun në sprova. Nëse brengat e hallet njeriun e pushtojnë dhe zhytet në borxhe dhe kjo bëhet shkak që ai të lidhet me dikë tjetër përveç Allahut, Allahu na mbrojtë nga kjo gjendje. Ankohet te njerëzit dhe bredh te çdonjëri. Kjo është shenjë se Allahu e ka privuar nga ndihma e Tij – Allahu na ruajtë.

Të porosisë, të këshilloj të jesh i bindur në Allahun, i mbështetur në Atë, të kesh mendim të mirë për Allahun dhe shto kërkimin e faljes. Dije se ajo që të ka goditur është si pasojë e mëkateve. Urreje shejtanin dhe shpirtin që urdhëron për keq dhe kërkoji falje Allahut.

Kontrollo gjendjen tënde: A i ke bërë padrejtësi ndonjërit prej muslimanëve.? A e ke ngrënë pasurinë e ndokujt padrejtësisht? Mos ke cenuar nderin e ndokujt? Mos ke ofenduar, fyer vëllanë tënd musliman? Lirohu prej padrejtësive dhe mëkateve. Kush e bën këtë, sprova shndërrohet në mirësi, ajo që i duket larg shndërrohet në afërsi me të. Kjo është çka të porosis ty. Të jesh i sinqertë me Allahun dhe të orientohesh në atë që ta përmirëson gjendjen me Allahun e Madhëruar.

Kushtoj shumë rëndësi bindjes se rrugëdalja vjen. *"E, pa dyshim se pas vështirësisë është lehtësimi. Vërtetë pas vështirësisë vjen lehtësimi."*

(El Inshirah:5 - 6) Allahu nuk ka zbritur vështirësi te besimtari, e që të mos ketë zbritur me të dy lehtësime. Ji i bindur në Allahun.

Nëse frikësohesh se si do të jetë e ardhmja dhe preokupohesh me këtë, dije se kjo është nga shejtani që troket në zemrën tënde. Shejtani ju premton varfëri.

Shejtani ju premton çdo gjë të keqe, fatkeqësi dhe dëm. Ji me Allahun dhe mos u brengos. Ji i sinqertë me Allahun.

Prej porosive me madhështore në këtë sprovë është pendimi, kërkimi i faljes, bindja se Allahu do të gjej rrugëdalje, marrja e shkaqeve, mendimi i mirë për Allahun se do të gjej rrugëdalje. Njashtu, lutjet e shumta në kohët që më së shumti pranohen lutjet si: Koha e thirrjes së ezanit, mes ezanit dhe ikametit, në sexhde, në fund të natës. Gjithashtu, lutjet e transmetuara nga i Dërguari i Allahut për shlyerjen e borxhit, si hadithi i Ebu Umames.

Një njeri më ka treguar se borxhi i tij ishte afër një milion dhe ja kam treguar këtë hadith. Më ka telefonuar pas tri ditëve, sa për dije ai nuk ishte i pasur, dhe me tha: Pasha Allahun nuk ka shkuar as edhe një ditë dhe rrugëdalja erdhi. Kam shlyer borxhin prej një milioni për dy ditë. Ky njeri nuk ishte shumë i përkushtuar në fe, mirëpo pasi i ka ardhur kjo goditje në pasurinë e tij e ka zgjuar dhe e ka vetëdijesuar. I kam thënë kjo është lutje që transmetohet nga i Dërguari i Allahut(lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Ai tha kjo është lutja që transmetohet nga i Dërguari i Allahut për shlyerjen e borxhit? I thash: Po mirëpo nevojitet bindje forcë. Ka qenë i sinqertë me Allahun dhe Allahu iu ka përgjigjur. Për dy ditë ka shlyer borxhin një milionësh. Tha: Pasha Allahun nuk më ka shkuar mendja për mënyrën përmes së cilës kam shlyer borxhin se ka mundësi të ketë efekt.

Rrugëdalja vjen prej nga e mendon apo nuk e kujton fare. Kush është i sinqertë me Allahun, ashtu do të jetë Allahu me të. Ruaju që të mendosh se Allahu nuk ka mundësi që të bëj diçka të tillë. Allahu është më i madh se çdo gjë. Allahu është më i madh se çdo hall, brengë, vështirësi që është në mes nesh dhe Allahut derisa ta takojmë Allahun dhe Ai është i kënaqur me ne.

***O Allah!*** Na i largo brengat tona, vështirësitë dhe shqetësimet tona. ***O Allah!*** Na gjej rrugëdalje në brengat tona. Dhurona në çdo ngushtim shtegdalje dhe në çdo fatkeqësi shpëtim. ***O Allah!*** Kërkojmë ndihmë nga Ti, na ndihmo. ***O Allah!*** Mos na lë vetëm, mos na privo nga ndihma Jote. ***O Allah!*** Na gjej rrugëdalje në brengat tona dhe në çdo ngushtim shtegdalje dhe në çdo fatkeqësi shpëtim.

***O Allah!*** Bekoje furnizimin tonë, pasurinë dhe fëmijët tanë. Beje çdo gjë që na jep e na furnizon të bereqetshme.

***O Zoti ynë!*** Të kërkojmë t'i përfundosh me të mirë të gjitha çështjet tona, të menjëhershme apo të mëvonshme si dhe ato që i njohim dhe ato që nuk i njohim. Ty të ankohemi për zhytjen në borxhe, nëpërkëmbjen e njerëzve ndaj nesh. Ty të ankohemi për nevojat tona na pasuro prej mirësisë tënde, o Pronar i mirësisë së madhe.

***O Allah!*** Na bën që nevojat tona ti parashtrojmë Ty dhe të mjaftohemi me Ty. ***O Allah!*** Na shlyej borxhin dhe na shpëto prej varfërisë. ***O Allah!*** Të gjitha që na i dhurove na mundëso që ti përdorim në shërbim të respektit, dashurisë dhe kënaqësisë tënde, o i Gjallë dhe i Përjetshëm!

***O Allah!*** Na fal neve, prindërit tanë, gratë tona, dijetarët tanë, ata që na donë, ata që na ka porositur për të kërkuar falje për ta , kush ka prezantuar me ne ose ka munguar dhe kush na do për hir tëndin.

***O Allah!*** Na fal të gjithëve dhe i bëj bamirësit prej neve ndërmjetësues për mëkatarët në mesin tonë dhe na rretho me kujdesin Tënd, o i Gjithëmëshirshëm.

***O Allah!*** Na mëshiro me mëshirën pas të cilës falen mëkatet tona, largohen brengat tona, përmirësohet gjendja jonë, drejtohet devijimi ynë dhe drejton rrugëtimin tonë. Mëshirë, e cila na shpien drejt begative Tua të mëdha në këtë botë dhe tjetrën.

Mëshirë përmes se cilës i hap dyert e mirësisë tënde të madhe, O i Gjithëmëshirshëm dhe Mëshirues, i Butë dhe Fisnik. Mëshirë që na bënë të kënaqur dhe na shpien rrugës për në Firdevsin e lartë, o i Gjallë dhe i Përhershëm. Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje.

I Lartësuar është Zoti yt, Zot i madhështisë nga ajo që ia përshkruajnë. Paqja qoftë mbi të dërguarit. Dhe falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve!